# Ardhja e anijes

AL-MUSTAFÀ, i përzgjedhuni dhe i dashtuni, i cili ishte agu i ditës së tij, kish pritë dymbëdhetë vjet për anijen e tij në qytetin e Orfalezit që kishte me u kthye dhe me e çue mbrapsht atë në ishullin e lemjes ‘tij.
E të dymbëdhettin vit, të shtattën ditë të Jelúlit, mueji i korrjeve, ai iu ngjit kodrës jashtë mureve të qytetit dhe pau kah deti, dhe vuni re anijen e tij tuj ardhë me mjegullën.
Mandej portat e zemrës iu hapën gjanësisht, e hareja e tij flatroi larg përmbi det. E ai mbylli sytë dhe u lut në heshtjet e frymës ‘tij.

Por tuj iu ulë kodrës, një trishtim i erdh përsipri, dhe mendoi ndë zemrën e tij:
Si të largohem në paqe dhe pa brenga? Jo, jo, nuk largohem prej këtij qyteti pa një vragë në shpirt.
Të gjata qenë ditët e vuejtjes që kam kalue mbrenda këtyne mureve, e të gjata qenë netët e vetmisë; e kush mundet me u largue pa pendim prej kësaj vuejtjeje dhe vetmie?
Tepër ashkla të shpirtit kam shpërnda ndër këto rrugë dhe të panumërt janë fëmijët e përmalljes sime që ecin cullak ndër këto kodra, e unë nuk mundem me u largue prej tyne pa randesë dhe dhembje.
Sot nuk po heq një petk, por një lëkurë të cilën e shqyej me duert e mia.
As nuk asht mendim ai që po la mbrapa meje, por një zemër e ambëlsueme me ûjë e etje.

Megjithatë nuk mundem me tjerrë ma gjatë.
Deti që thërret të tana gjanat në të, më thërret, dhe unë duhet të mbarkem.
Sepse me ndenjtë, ndonëse orët digjen natën, asht me u ngri dhe akullue e me u lidhë njëcope.
I gatshëm do të kisha marrë me vete gjithçka asht këtu. Por si?
Një za nuk e bartë dot gjuhën e buzët që i kanë dhanë krahë. Vetëm duhet ta kërkojë etèrin.
E vetme dhe pa fole duhet me fluturue mbi diell shkaba.
Tash kur arriti kambët e kodrës, u kthye prap kah deti, dhe pà anijen e tij tuj iu afrue skelës dhe te bashi i saj lundërtarët, burrat e vendit ‘vet.
E shpirti i tij i thirri ata dhe tha:
Djem të nanës sime të moçme, ju kalërues valësh,
Sa shpesh keni lundrue në andrrat e mia. Dhe tashma vini në zgjim, që asht andrra ime ma e thellë.
Gati jam me ikë, e andja ime me velat krejt gati pret erën.
Veç një frymë tjetër do të marr në këtë ajër të qetë, veç një tjetër shikim të dashtun hedhun mbrapa,
E mandej do të rri midis jush, një detar midis detarësh.
E ti, o det’ i gjanë, nanë që flen,
Që i vetëm je paqë e liri për lumin dhe prronin,
Veç një tjetër gjarpnim ky prrue do të bajë, veç një tjetër murmurimë në kët’ çeltinë,
E mandej do të vij tek ti, një pikë e paanë ndë një oqean të paanë.
E tuj ecë ai pà burra e gra tue lanë fushat dhe vneshtat e tyne tue shpejtue drejt portave të qytetit.
Dhe ndigjoi zanet e tyne tuj i thirrë emnin dhe tue bërtitë livadh m’livadh tuj i tregue njeni-tjetrit për ardhjen e anijes ‘tij.
E ai tha me vedi:
A do të jetë dita e t’ndamunit dita e t’mbledhunit?

Dhe a do të thuhet se pragu im me të vërtetë qe agu im?
E çka me i dhanë atij që ka lanë plugun në mes të hullisë, apo atij që trokullën e ndali?
A duhet zemra ime me m'u shndërrue në pemë përplot me fruta, që të mund t'i vjel dhe t'ua jap?
Dhe, a duhet që të më rrjedhin dëshirat rrëke që me ua mbushë kupat?
A jam harpë që dora e të fuqishmit të më prekin, apo një fyell që fryma e tij të kalojë përmes meje?
Gjurmues heshtjesh jam unë, por ç'thesar paskam gjetë ndë heshtjet që ta shpërndakam me vetëbesim?
Në qoftë kjo dita ime e të korrave, në cilat fusha kam mbjellë farën dhe në cilat stinë që s'mbahen mend?
Në qoftë kjo bash ora në të cilën do të ngre fanarin tim, në të nuk do të digjet flaka ime.
Të zbrazun dhe të errët do ta ngre fanarin, e rojtari i natës do ta mbushë me vaj dhe do ta ndezë po ashtu.
Këto gjana tha ai me fjalë. Por shumëçka ndë zemër i mbeti e pathanë. Pse ai vetë nuk mund ta thonte të fshehtën e tij të thellë.
E kur ai hyni në qytet të tanë njerëzit erdhën me e takue, tue e thirrë njëzani.
E të moçmit e qytetit banë përpara dhe thanë:
Ende mos ik prej nesh.
Si mesditë ke qëndrue në mugën tonë, e rinia jote na ka dhanë andrra me andrrue.
Nuk je i huej ndër ne e as mik, por biri ynë dhe fort i dashtuni ynë i shtrenjtë.
Mundim ende mos u jep syve tanë që të thahen për fytyrën tande.
E priftënt dhe priftneshat i thanë:
Mos i len ende dallgët e detit me na nda tani, e vitet që ke kalue ndër ne me i shndërrue në kujtime.
Ke ecë mes nesh si shpirt, e hija jote ka qenë një dritë mbi fytyrat tona.
Fort të kemi dashtë. Por e pafjalë ka qenë dashtunia jonë, me perde ka qenë e mbulueme.
Sidoqoftë, tani të thërret fort ty dhe ty don me t'u shfaqë.
E përherë asht ditë se dashtunia nuk e njeh thellësinë e vet deri në çastin e ndamjes.
E të tjerë erdhën po ashtu dhe iu përlutën. Por ai s'iu gjegj. Vetëm përkuli kryet; dhe ata që rrinin ngat panë lotët e tij tuj i ra mbi parzëm.
Ai dhe njerëzit vazhduen përpara drejt sheshit të madh përpara tempullit.
Prej shenjtënores duel jashtë një grue emni i së cilës ishte Almitra. E ajo ishte falltore.
Ai e pa me ndjeshmëni të pamatë, pse bash ajo e kishte kërkue dhe besue kur ai nuk kishte as një ditë në qytetin e tyne.
E ajo e thirri, tuj thanë:
Profet i Zotit, në kërkim të së tejskajshmes, gjatë i ke qëmtue largësitë për anijen tande.
E tani anija jote ia behu, e ty të duhet me ikë.
I thellë asht malli yt për tokën e kujtimeve dhe vendbujtjen e dëshirave tueja ma të mëdha; dhe dashtunia jonë nuk ka me të lidhë e as nevojat tona nuk kanë me të mbajtë.
Megjithatë, para se me na lanë të kërkojmë me na folë dhe me na mësue mbi të vërtetën tande.
E ne do t'ua përcjellim fëmijve tanë e ata fëmijve të tyne, e nuk ka me humbë.
Ndë vetminë tande shiqove me ndërrimin e ditëve tona, e në syçeltësinë tande ndigjove të qamet dhe të qeshunat e gjumit tonë.
Andaj shpalosna ndaj vetes sonë, e na thuej gjithçka t'asht shfaqë ty mbi ç'ka në mes lindjes dhe vdekjes.
E ai u përgjegj:

Njerëz të Orfalezit, për çka mundem me folë përveç asaj që edhe tash po lëvrin ndë shpirtënt e juej?

# Dashtunia

Mandej Almitra tha, na Fol për Dashtuninë.
E ai çoi kryet dhe shikjoi kah njerëzit, e mbi ta ra një prehje. Dhe me za të naltë tha:
Kur dashtunia t'ju grishë, ndiqeni atë,
Ndonëse shtigjet i ka të zorshme e të thepisuna.
Dhe kur krahët e saj t'ju kaplojnë, jepjuni,
Ndonëse tehu i fshehun ndër pendët e veta mund t'ju lëndojë.
Dhe kur t'ju flasë, besojini,
Ndonëse zani i saj mund t'jua rrënojë andrrat siç shkreton rriba e vèrit bahçen.
Pse dashtunia, ashtu siç do t'ju kunorëzojë, po ashtu do t'ju kryqëzojë.
E ashtu si do t'jetë për pjekjen tuej ashtu do të jetë për têharrjen tuej.
Siç ngjitet në naltësinë tuej dhe ledhaton degët që ju dridhen në diell,
Ashtu do të zbresë drejt rranjëve t'jueja dhe do t'ua shkundë të kapunit mbas dheut.
Si duàj gruni ju mbledh te vetja.
Ajo ju shín që t'ju zhveshë.
Ju shoshit që prej lëvozhgës me ju lirue.
Ajo ju bluen drejt zbardhjes.
Ju mbrun derisa të jeni të epshëm;
Mandej ju cakton për tek zjarr'i saj i shenjtë, që të baheni bukë e shenjtë për kremtin e shenjtë të Zotit.
Të gjitha këto do t'jua bajë dashnia në mënyrë që të njihni të fshehtat e zemrës suej, dhe n'atë njohje të baheni një copëz e zemrës së Jetës.

Por nëse në drojën tuej do të kërkonit paqen e dashtunisë dhe këndelljen e dashtunisë,
Atëherë asht ma mbarë për ju të mbuloni lakuriqësinë tuej dhe të dilni prej lamës së dashtunisë,
Për në botën e pa-stinë ku do të qeshni, por jo tanë të qeshunat tueja, dhe do të qani, por jo tanë të qamet tueja.

Dashtunia nuk jep gja përpos vetes dhe nuk merr gja përveçse prej vetes.
Dashtunia nuk zotnon e as nuk do të donte me u zotnue;
Pse dashtunia i mjafton dashtunisë.

Kur ju dashuroni nuk duhet me thanë, “Zoti asht në zemrën time”, porse, “Unë jam në zemrën e Zotit.”
E mos mendoni se mundeni me i dhanë drejtim kahjes së dashtunisë, prejse dashtunia, n'ju gjettë të vlertë, ju jep drejtim.

Dashtunia nuk ka dëshirë tjetër veç se me u vetëpërmbushë.
Por nëse dashuroni edhe duhet patjetër me pasë dëshira, lêni që dëshirat e jueja të jenë këto:
Me u shkri dhe me qenë si një curril që rrjedh e i këndon jonet e veta natës.

Me njoftë dhembjen e butësisë së tepërt.
Me u lëndue prej vetë t'kuptuemit tuej të dashtunisë;
E me pikue gjak me hir dhe haré.
Me u zgjue n'agim me një zemër me krahë e me iu falë nderës për një ditë tjetër dashtunie;
Me pushue në mesditë dhe me përsiatë dalldinë e dashtunisë;
Me u kthye në shtëpi në mbramje me mirënjohje;
E mandej me fjetë me një lutje për të dashtunin e zemrës dhe mbi buzë me një kangë lavdi.

# Martesa

Mandej Almitra foli prap dhe tha, Po për Martesën mjeshtër?
E ai u përgjigj prap:
Ju u lindët bashkë, e bashkë keni me qenë gjithmonë.
Keni me qenë bashkë kur krahët e bardhë të vdekjes kanë me jua përnda ditët.
Paj, keni me qenë bashkë edhe në mbamendjen e heshtun të Zotit.
Por lêni me pasë hapsina në bashkimin tuej.
E leni ernat e qiejve me vallëzue mes jush.

Duejeni njeni-tjetrin, por mos e bani dashtuninë detyrim:
Porse lêni të jetë ma shumë një det lëvizës mes brigjeve të shpirtënve t'juej.
Mbushini kupat e njeni-tjetrit, por mos pini prej njenës kupë.
Jepini njeni-tjetrit prej bukës tuej, por mos hani prej të njëjtit çyrek.
Këndoni dhe kërceni së bashku e jini të shenduem, por lêni secilin me qenë vetëm,
Siç janë mbë vete telat e llautës, ndonëse dridhen me të njëjtën muzikë.

Jepini zemrat, por jo në kujdestarinë e njeni-tjetrit,
Pse vetëm dora e Jetës mund t'jua mbajë zemrat.
E rrini bashkë, porse prap jo tepër afër:
Pse edhe shtyllët e tempullit rrinë ndamë,
E lisi dhe qiparisi nuk rriten në hijen e njeni-tjetrit.

# Fëmijët

E një grue e cila po mbante një kërthi në gji tha, na Fol për Fëmijët.
E ai tha:
Fëmijët e juej nuk janë fëmijët tuej.
Janë djemt e bijat e mallit të Jetës për veten.
Vijnë përmjet jush, por jo prej jush,
E ndonëse janë me ju, prap nuk ju përkasin.

Mund t'u jepni dashtuninë, por jo mendimet tueja.
Prejse kanë vetë mendimet e tyne.

Ju mund t'u strehoni kurmët, por jo shpirtënt,
Prejse shpirtënt e tyne bujnë në shtëpinë e së nesërmes, të cilën nuk mund ta shihni, as edhe ndër andrrat tueja.
Mund të përpiqeni me qenë si ata, por mos këqyrni me i ba si veten.
Prejse jeta nuk shkon mbrapsht e as nuk tjerret me djehin.
Jeni harqet prej ku fëmijët e juej si shigjeta të gjalla gjuhen përpara,
Harkëtari sheh shenjin në shtegun e paskajit, e Ai ju përkul me plotfuqinë e Tij që shigjetat e Tij të shkojnë shpejt e larg.
Leni përkuljen tuej në duert e Harkëtarit të jetë për kandje;
Pse, ashtu siç don shigjetën që fluturon,
ashtu don edhe harkun që prehet.

# Dhania

Mbasandej një zengjin tha, na Fol për Dhanien.
E ai u përgjigj:
Jepni veç pak kur jepni prej zotnimeve tueja.
Bash kur jepni nga vetja jepni përnjëmend.
E ç'janë zotnimet tueja tjetër veçse gjana që mbani dhe rueni prej frikës se mund t'ju duhen nesër?
E çka do t'i sjellë e nesërmja qenit të mbikujdesshëm që shtin në dhé kocka në ranën e pagjurmë teksa ndjek pelegrinët drejt qytetit të shenjtë?
E çka asht frika e nevojës, përveçse nevojë vetë?
A nuk asht ankthi i etjes kur pusi juej asht plot, një etje e pashueshme?
Ka sish që japin pak prej shumëçkasë që kanë - dhe e japin për bujë dhe dëshira e tyne e fshehtë i ban dhuratat e tyne të paplota.
E ka sish që kanë pak dhe e japin krejt.
Këta janë që besojnë te jeta dhe begatia e saj, e arka e tyne s'asht kurrë bosh.
Ka sish që japin me gëzim, e ai gëzim asht shpërblimi i tyne.
E ka sish që japin me dhimbje, e ajo dhimbje asht pagëzimi i tyne.
E ka sish që japin dhe nuk njohin dhimbje në dhanie, as kërkojnë gëzim, as janë të vetëdijshëm për mirësinë;
Ata japin ashtu si në luginën matanë mërsina frymon amën e vet në hapsinë.
Përmjet duerve si të sojit të këtyne flet Zoti, e prej mbrapa syve të tyne i qesh tokës Ai.
Asht mirë me dhanë kur të kërkohet, por asht ma mirë me dhanë pa t'u kërkue, përmes ndërkuptimit;
E për dorëhapëtin kërkimi për dikë që do të marrë asht gëzim ma i madh se dhania.
E a ka ndonjëgja që do të mbanit?
Gjithçka keni do të jepet një ditë;
Kështu që jepni tani, në mënyrë që stina e dhanies të jetë e jueja dhe jo e trashëgimtarëve tuej.

Ju shpesh thoni, "Do të kisha dhanë, por vetëm të merituemit."
Pemët në kopshtien tuej nuk thonë kështu, as kopetë ndër meranat tueja.
Ato japin që të mund të jetojnë, prejse me mbajtë asht me u shue.

Sigurisht që ai, i cili asht i denjë me marrë ditët e netët e veta, asht i denjë për tana tjerat nga ju.
E ai që ka meritue me pi prej oqeanit të jetës meriton me mbushë kupën e tij te kroni juej.
E ç'shpërblim ma të madh ka me pasë, se ai që mbështetet te kurajoja dhe vetëbesimi, madje bamirësinë, e marrjes?
E kush jeni ju që njerëzit duhet t'ju qesin parzmin dhe me ju zbulue kreninë, që ju të mund ta shihni vlerën e tyne lakuriq dhe kreninë e tyne të pandrojtun?
Këqyrni së pari që ju vetë të meritoni me qenë një dhanës, e një mjet i dhanies.
Pse në të vërtetë asht jeta që i jep jetës - kurse ti, që e pandeh veten dhanës, je veçse një dëshmitar.

Ndërsa ju, marrës - e ju, jeni të tanë marrës - mos ndërmerrni peshë mirënjohjeje, përndryshe i bahesh zgjedhë vetes dhe atij që jep.
Por ngjitu së bashku me dhanësin mbi dhantitë sikur mbi krahë.
Pse, me e vra shumë mendjen për borxhin tand i thonë me e dyshue bujarinë e tij që ka amë tokën zemërçlirët dhe át Zotin.

# Haeja dhe pija

Një burrë në moshë, i zoti i një hani, tha, na Fol për Haen e Pijen.
E ai tha:
Kish të mundshit me rrnue me aftin e dheut, e si shermasheku të mbaheshit prej dritës.
Por meqë ju duhet të vritni për me hangër, dhe t'ia merrni të porsalemit tamblin e s'amës për me shue etjen tuej, atëherë le të jetë ai një akt adhurimi,
Dhe le të qëndrojë sofra juej lter ku e kullueta dhe e pafajshmja e pyllit dhe fushës flijohen për atë që asht ma e kulluet dhe ma e pafajshme ndë nierin.

Kur vritni një shtazë thuejuni ndë zemrën tuej:
"Prej së njëjtës fuqi që të vret vritem edhe unë; edhe unë do të tretem gjithashtu.
Prejse ligji që të dorëzoi ndër duert e mia do të më dorëzojë te një dorë ma e fuqishme.
Gjaku yt dhe i imi nuk asht veçse limfa që ushqen drunin e qiellit."

E kur përtypni një mollë me dhambët e juej, thuejuni ndë zemrën tuej:
"Farat tueja do të jetojnë në trupin tim,
E sythet e së nesërmes tande do të çelin në zemrën time,
E âma jote do të jetë fryma ime,
E së bashku do të ngazëllehemi ndër të gjitha stinët."

E në vjeshtë, kur të mbledhni rrushtë e vneshtave tueja për trokullin, thoni në zemrën tuej:
"Unë jam një vneshtë po ashtu, e fruti im do të vjelet për trokullin,
E si një venë e re do të mbahem ndër enë të amshueme."
E në dimën, kur të qitni venën, le të ketë në zemrën tuej një kangë për çdo kupë;
E cila të përmbajë një përkujtim për ditët e vjeshtës, për vneshtin e për trokullin.

# Puna

Mandej një pendar tha, na Fol për Punën:
E ai u gjegj me fjalët:
Ju punoni që me mbajtë hapin me tokën dhe shpirtin e saj.
Pse, me përtue i thonë me iu tëhuejtë stinëve dhe me dalë jashtë varganit të jetës, që marshon me madhni dhe nënshtrim krenar drejt së pafundmes.

Kur punon je një kavall përmes zemrës së të cilit pëshpëritja e orëve shndërrohet në muzikë.
Kush prej jush do të ishte një kallam, memec e i heshtun kur gjithçka tjetër këndon bashkë, njëzanit?

Gjithmonë ju kanë thanë se puna asht mallkim e mundi fatkeqësi.
Por ju them se, kur punoni, plotësoni një pjesë prej andrrës ma largpamëse të tokës, që ju asht caktue kur ajo andërr pat lé,
E tue i ndenjtë përshtat punës je në të vërtetë tue dashtë jetën,
E me dashtë jetën përmjet punës i thonë me u njoftë me të fshehtën ma të mbrendshme të jetës.

Por nëse në dhembje queni lemjen fatkeqësi ndërsa mbajtjen e mishit mallkim të shkruem në ballin tuej, atëherë ju them se vetëm djersa e ballit tuej do ta lajë atë që asht e shkrueme.

Ju asht thanë se jeta asht errsinë dhe në këputjen tuej ju mbani ison e asaj që thanë të këputunit.
E unë them se jeta asht vërtet errsinë, përveçse në nevojë,
Dhe çdo njohje asht e verbën, përveçse me dije,
E çdo dije asht e kotë, përveçse kur punohet.
E çdo punë asht boshe, përveçse kur ka dashtuni;
E kur punon me dashtuni, ju lidheni për vete, për njeni-tjetrin, e për Perëndinë.

Kujt i thonë me punue me dashtuni?
I thonë me e thurë teshën me fije të nxjerruna prej zemrës tande, sikur ta veshte i dashtuni juej.
Me ndërtue një shtëpi me nijet, sikur në ‘të të jetonte i dashtuni juej.
Me mbjellë farët me butësi dhe me korrë të mbjellat me haré, sikur i dashtuni juej të hante prej frytit.
Asht me mbushë të tana gjanat që bani, me frymë prej shpirtit tuej,
E me ditë se tanë të ndjemit e bekuem i keni përreth, tue vëzhgue.

Shpesh ju kam ndie tue thanë, si tue folë në gjumë, “Kush punon në mermer dhe gjen trajtën e shpirtit të vet në gur asht ma i fisëm se ai që lëron tokën.
E ai që kap ylberin dhe e hedh në një teshë në shëmbëllesë të njeriut asht ma i arritun se ai që na ban sandale për kambë.”
Porse them, jo në gjumë, por në syçeltësinë e mesditës: era s’u flet ma ambël lisave të mëdhenj se fijeve ma të vogla të barit;
I madh asht vetëm kush ia shndërron zanin erës në një kangë të ambëlsueme prej dashtunisë së vet.

Puna asht dashtuni e shpërfaqun. E nëse nuk mundeni me punue me dashtuni, por vetëm me mospëlqim, ma mirë ta leni punën tuej dhe t'uleni te hymja e tempullit dhe merrni lëmoshë prej atyne që punojnë hareshëm.
E nëse keni mëni shkeljen e rrushit, mënia juej kullon helm në venë.
Por po kënduet si engjujt e s'e doni të kënduemit, ua mbështillni veshët njerëzve prej zaneve të ditës e të natës.

# Gëzimi e brenga

Mandej një grue tha, na Fol për Gëzimin e Brengën.
E ai u përgjigj:
Gëzimi juej asht brenga juej pa maskë.
E po ai pus prej kah del e qeshuna juej, shpeshherë qe mbushë me lotët tuej.
E si mundet me qenë ndryshe?
Sa ma thellë bren brenga ndë qenien tuej, aq ma shumë gëzim mund të mbani.
A nuk asht kupa që mban venën tuej e njëjta kupë e cila asht djegë në furrën e vegsharit?
A nuk asht llauta që ju paqton shpirtin vetë druni i punuem prej thikave?
Kur jeni të gëzuem, shikoni thellë ndë zemrën tuej dhe keni me gjetë se asht vetëm ajo që ju ka brengosë që po ju jep gëzim.
Kur jeni të brengosun, shikoni prap ndë zemrën tuej dhe keni me pá se në të vërtetë po qani për atë që ka qenë andja juej.

Disa nga ju thonë, "Gëzimi asht ma i madh se brenga," dhe të tjerë, "Jo, brenga asht ma e madhe."
Por unë ju them se janë të pandashme.
Tok vijnë dhe kur njena ulet me ju në sofrën tuej, ndërmenduni se tjetra asht fjetë në shtratin tuej.

Me të vërtetë ju jeni pezull si peshore mes brengës e gëzimit tuej.
Vetëm kur jeni bosh jeni të palëkundun dhe të drejtpeshuem.
Kur thesarmbajtësi ju ngre për me peshue arin dhe sermin e tij, ashtu gëzimi dhe brenga juej do të çohen dhe bien patjetër.

# Shtëpitë

Mbasandej ia behu një murator dhe tha, na Fol për Shtëpitë.
E ai u gjegj:
Ndërtoni me përfytyrim një bun në shkretinë para se të ndërtoni një shtëpi mbrenda mureve të qytetit.
E ndonëse ktheni në shtëpi në muzg, ashtu kthehet mbrenda jush edhe shtegtari, i tërlargëti e i tërvetmi.
Shtëpia juej asht trupi juej i madh.
Rritet në diell dhe flen në fashën e natës; e nuk asht e paandërr.
A nuk andrron shtëpia juej? E tuj andrrue a nuk largohet prej qytetit drejt korijes e kodrës?

Kish t'i mbledhsha shtëpitë tueja në dorën time, e si mbjellës me i përnda ndër fusha e pyje.
Sikur luginat t'ishin rrugët e jueja dhe shtigjet e blerta rrugicat tueja, që ta takonit njeni-tjetrin ndër vneshta dhe të kthenit me âmën e dheut ndër teshat.
Por këto gjana ende nuk kanë me ndodhë.
Droja e etënve tuej ju vendoi ngat njeni-tjetrit.
E ajo drojë ka me zgjatë edhe cazë.
Edhe cazë muret e qytetit do t'ju ndajnë zemrat prej fushave.

E më thoni, popull i Orfalezit, çka keni ndër këto shtëpia?
E çka po mbroni me dyer të ndryeme?
A keni paqe, zekthi i qetë që ju shfaq fuqinë tuej?
A keni kujtime, harqet vezulluese që shtrijnë majat e mendjes?
A keni bukurí, që e drejton zemrën prej gjanave të bame në gur e dru drejt malit' shenjtë?
Më thoni, a i keni këto ndër shtëpia?
Apo keni vetëm rehati dhe etjen për rehati, ajo gjaja e fshehtë që shtëpisë i hyn si mik, i bahet pritëse dhe mbasandej zot?

Paj, mandej ju bahet zbutës, e me grep dhe kamzhik i ban kukulla dëshirat tueja ma të mëdha.
Ndonëse duert i ka mëndafshit, zemrën e ka hekurit.
Ju nanurit me fjetë vetëm që me ndenjtë ndanë shtratit tuej tue shpotitë hijeshinë e mishët.
Qesëndis shqisat tueja të shëndetshme dhe i ven ndër lulefryese si enë të brishta.
Njëmend epshi për rehati vret pasionin e shpirtit dhe mandej ec tue u zgërdhi në vorrim.

Por ju, njerëz të hapsinës, të papushuem në pushim, ju as keni me u nkurthë e as me u zbutë.
Shtëpia juej nuk ka me qenë një spirancë por një direk.
Nuk ka me qenë shtresë e ndritshme që mbulon një plagë, por qëpalla që mbulon synin.
Ju nuk keni me mbledhë krahët që me kalue ndër dyerve, as me përkulë krenët që mos me hasë tavanin, as keni me pasë frikë me marrë frymë se mos plasen a bien muret.
Ju nuk keni me bujtë ndër vorre të ndërtueme nga të vdekunit për të gjallët.
E pavarësisht madhnisë dhe shkëlqimit, shtëpia juej nuk ka me jua ruejtë të fshehtën tuej e as me jua strehue mallin tuej.
Prejse çka asht e paskaj ndër ju bun ndë sarajt e qiellit, dera e të cilit asht njegu i mëngjesit dhe penxheret e të cilit janë kangët dhe heshtjet e natës.

# Teshat

Dhe endësi kërkoi, na Fol për Teshat:
Teshat ju mbulojnë shumëçka prej bukurisë, megjithatë nuk fshehin të pabukurën.
E ndonëse ndër petka kërkoni lirinë e vetmisë, në to mund të gjeni ndër to një zgjedhë e një zinxhir.
Kish ta ndeshte dielli dhe era ma shumë prej lëkurës suej dhe me ma pak prej rrobës suej.
Prejse fryma e jetës asht te drita e diellit dhe dora e jetës asht tek era.

Do prej jush thonë, “Asht rriba e vérit që ka thurë teshat që veshim.”
E unë them, Paj, qe rriba e vérit,
Por turpi ishte tezgjahu, kurse fill qe shtriqja e tejzave.
E kur mbaroi punë, ai qeshte në pyll.
Mos harroni se kryeultësia asht një shqyt ndaj synit të së papastrës.
E kur e papastra të mos jetë ma, ç'mbetet kryeultësia veçse prangë dhe lanie mendsh?
E mos qitni në harresë se dheu këndellet me ndie kambët tueja zbathë dhe ernat përmallen me luejtë me flokët tuej.

# Blemjet dhe shitjet

E një tregtar tha, na Fol për Blemjet dhe Shitjet.
E ai u përgjegj dhe tha:
Toka juve ju jep frytin e saj e nuk do të jeni kurrë ngusht nëse do të dini si me i mbushë duert.
Te shkëmbimi i dhuratave të tokës keni me gjetë mbushullinë e me u kënaqë.
Por nëse nuk ndodh në dashtuni dhe drejtësi dashamirëse, shkëmbimi ka me i çue disa drejt babëzisë dhe të tjerë drejt urisë.

Kur ju punëtorë të detit, të arave e të vneshtave t'i takoni në treg endësit, vegsharët e mbledhësit e erznave, –
Thërritne kryeshpirtin e tokës të vijnë mes jush për me shenjtnue peshoret dhe hesapin që lidh vlerën me vlerën.

E në ujditë e jueja mos lejoni dorështrënguetin me marrë pjesë, i cili ka me ju dhanë llogje për mundin tuej.
Të tillëve thonju:
“Ejani me ne te fusha, ose shkoni me vëlleznit tanë te deti dhe hidhni rrjetët tueja;
Sepse toka dhe deti do të jenë të bollëkshëm për ju njësoj si për ne.”

E nëse ia behin kangëtarët, valltarët dhe fyelltarët, - me iu ble edhe dhantitë e tyne.
Prejse edhe ata janë mbledhës frutash dhe temjani, e ajo çka ata sjellin, ndonëse e mbrujtun me andrra, asht petk dhe ushqim për shpirtin tuej.

Dhe para se ta leni tregun, kujdesuni që askush të mos vejë me duert bosh.
Prejse kryeshpirti i tokës ka me fjetë paqësisht në erë gjersa nevojat e të fundit prej jush të përmbushen.

# Krimi dhe ndëshkimi

Atëherë njeni prej gjyqtarëve të qytetit bani para dhe tha, na Fol për Krimin dhe Ndëshkimin.
E ai u përgjegj, tue thanë:

Bash kur shpirti juej shkon tue u endë mbi erën,
Që ju, vetëm dhe të shpenguem, ua bani keq të tjerëve e kësajde edhe vetes.
E për fajin e bamë ka me t'u dashtë me trokitë e me pritë njëfije të pabegenisun te dera e të bekuemit.

Siç asht oqeani vetja juej hyjnore;
Mbetet përherë i papërlyem.
E, si eteri, ngre veç ata me krahë.
Ashtu si dielli asht vetja juej hyjnore;
Nuk i din sifatet e urithit e as kërkon skutat e gjarpnit.
Por nuk bun veç vetja juej hyjnore në qenien tuej.
Shumëçka ndë ju asht ende njeri, e shumëçka ende jo,
Porse xhuxh i paformë që ec në gjumë në njeg tue kërkue për zgjimin e vet.
E për njeriun ndë due me ju folë tash.
Prejse krimin dhe ndëshkimin e krimit e din ai dhe jo vetja juej hyjnore e as xhuxhi në njeg.

Shpeshherë ju kam ndigjue tue folë për dikë që kryen një shkelje si të mos ishte njeni prej jush, por një i panjohun për ju dhe furracak në botën tuej.
Por unë ju them se ashtu sikurse i shenjti dhe i drejti nuk mund të çohen mbi ma të naltën mbrenda secilit prej jush,
Ashtu edhe i ligu e i dobëti nuk mundet me ra ma poshtë se e poshtmja mbrenda jush.
E ashtu si gjethi nuk bahet i verdhë pa dijen e heshtun të krejt pemës,
Ashtu edhe bakeqi nuk mundet me ba keq pa vullnetin e heshtun të ju të tanëve.
Si një vargan që ndiqni drejt vetes suej hyjnore.

Ju jeni udha dhe udhëtarët.
E kur njeni prej jush rrëzohet, rrëzohet për ata që e ndjekin, si paralajmërim për gurin pengues.
Paj, e ai rrëzohet për ata para tij, të cilët ndonëse ma të shpejtë dhe ma kambëbindun, nuk e hoqën gurin pengues.

Po ju them edhe këtë, ndonëse fjala ju randon në zemra:
I vrami nuk asht pa përgjegjësi për vrasjen e vet,
E i vjedhuni nuk asht pa faj pse asht vjedhë.
I drejti nuk asht i panjollë për veprat e të keqit,
E duerlami nuk asht i pastër prej bëmave të të ligut.
Po, fajtori asht shpeshherë pre e të damtuemit,
E edhe ma shpesh i dënuemi bart barrën për të pafajshmin e të paqortueshmin.
Ju nuk mund të ndani të rregulltin nga i parregullti dhe të mirin prej të keqit;
Prejse ata rrinë bashkë ditën për diell njësoj si peni i zi dhe i bardhi enden bashkë.
Dhe kur peni i zi këputet, endësi ka me pa mbarë teshën dhe ka me nxonitë tezgjahun po ashtu.

Nëse ndonjeni prej jush gjykon gruen e pabesë,
Le të peshojnë gjithashtu zemrën e të shoqit dhe t'ia matin shpirtin.

Ndërsa ai që don me fshikullue fyesin të hetojë shpirtin e të fyemit.
E nëse ndonjeni prej jush ka me dashtë me ndëshkue n'emën të drejtësisë me një sëpatë në trungun e të keqes, le t'ia shohin rranjët;
E ka me i gjetë njëmend rranjët e të mirës dhe të keqes, të frytshmes e të pafrytshmes, tana të ndërthuruna në zemrën e heshtun të tokës.
E ju, pleqnarë, që doni me qenë të drejtë,
Ç'pleqnim jepni ju për atë që, ndonëse i ndershëm në mishët, asht cub në shpirt?
Ç'dënim do t'i jepni atij që vret në mishët e po ashtu asht vetë i vramë në shpirt?
E si e ndiqni penalisht atë që në veprim mashtron e shtyp,
Por që i cili asht vetë i damtuem e i nëpërkambun?

E si do t'i ndëshkoni ata, pendesa e të cilëve asht tanimë ma e madhe se mbrapshtitë e tyne?
A nuk asht pendesa drejtësia e mbarështueme prej vetë asaj ligjje të cilës me qejf do t'i shërbenit?
Megjithatë ju nuk mund t'i shkaktoni pendesë të pafajit e as t'ia heqni nga zemra e fajtorit.
I paporositun ka me thirrë natës, që njerëzia me u zgjue dhe me kundrue ndë vete.
E ju që keni me kuptue drejtësinë, si mund t'ia mbrrini pa sitë çdo bëmë në dritë të plotë?
Vetëm atëherë keni me ditë që i ngrituni dhe i ramuni nuk janë veçse një njeri që qëndron në mugun mes natës së xhuxhvetes së tij dhe ditës së vetes hyjnore të tij,
Dhe se guri i qoshes i tempullit nuk asht ma i naltë se guri ma i ulët në themelet e tij.

# Ligjet

Atëherë një njeri i ligjit tha, Po për Ligjet tona, mjeshtër?
E ai u përgjegj:
Ju këndelleni tue qitë ligje,
Por ma shumë këndelleni tuj i thye.
Si fëmijë tue luejtë bregut që bajnë kështjella të qëndrueshme rane dhe i prishin tue qeshë.
Por ndërkohë që ndërtoni kështjellën tuej të ranës, deti sjell ma shumë ranë në breg,
E kur ju i prishni, deti qesh me ju.
Vërtet deti qesh përherë me të pafajshmin.

Po për ata jeta e të cilëve nuk asht një oqean, dhe ligjet njerëzore nuk janë kështjella rane,
Porse jeta asht shkamb, dhe ligji daltë me të cilën mund ta gdhendin simbas mídes së tyne?
Po për ulokun që urren valltarët?
Po për kaun që don pendën e vet dhe mban kaprollin dhe drenin e pyllit arrakatë dhe endacakë?
Po për gjarpnin e vjetër që nuk mundet me e ndërrue lëkurën dhe i quen tanë të tjerët të zhveshun e të paturp?
Po ai që shkon në përgimin e dasmës dhe mbasi ngopet e lodhet shkon rrugës së vet tue thanë se tanë gostet janë shkelje dhe tanë gostarët shkelës ligji?

Çka kam me thanë për këta, pos që: edhe ata rrinë në diell, por me shpinë kah dielli?
Ata shohin vetëm hijet e tyne dhe hijet e tyne janë ligjet e tyne.

E çka tjetër asht dielli për ta përveçse një hedhës hijesh?
E çka asht vetëdijësimi ndaj ligjeve, pos përkulje e gjurmim i hijeve të tyne përmbi dhé?
Por ju që ecni faqe diellit, ç'shëmbëlltyra të vizatuna në dhé mund t'ju ngërthejnë?
Ju që udhëtoni me erën, ç'erëtregues ka me jua diftue kahjen?
Ç'ligj njeriu ka me ju lidhë po e thyet pendën veç te dera e burgut t'askujt?
Ç'ligje keni me drashtë nëse kërceni pa u pengue te zinxhirët e askujt?
E kush asht ai që ka me ju pru para gjykimit nëse grisni petkun tuej, por s'ia leni në rrugën e ndokujt?
Popull i Orfalezit, mund ta mbytni daullen dhe mund t'ia lironi pejëzat lirës, por kush ka me e urdhnue laureshën mos me këndue?

# Liria

E një gojëtar tha, na Fol për Lirinë.
E ai iu përgjigj:
Te porta e qytetit dhe rrazë votrës tuej, ju kam pa tue iu përdhesë dhe tue adhurue lirinë tuej,
Siç përulen skllevnit ara një tirani dhe e livdojnë, ndonëse ai ban kërdi në ta.
Po, në zabelin e tempullit dhe në hijen e kalasë kam pa ma të lirët ndër ju tue e veshë lirinë e vet si pendë dhe prangë.
Dhe zemra më gjakonte përmbrendë; prejse mundeni me qenë të lirë vetëm kur edhe gjakimi i të kërkuemit liri t'ju mbrehin dhe kur të ndalni së foluni për lirinë si një qëllim dhe përmbushje.
Të lirë tamam do të jeni jo kur ditët tueja do të jenë pa një andrallë dhe netët tueja pa asnjë dëshirë e brengë,
Por kur këto gjana kanë me jua shtrëngue jetën, e ju prap me u ngjitë mbi to lakuriq e të shlidhun.

E si keni me u ngritë tej ditëve e netëve tueja pa këputë vargonjtë që në agun e arsyetimit tuej ia keni vu orës së drekës?
Në të vërtetë ajo çka ju queni liri asht ma i forti ndër këta vargonj, ndonëse hallkat e tij shndrisin në diell dhe ju joshin sytë.

E çka doni me heqë qafet për me u ba të lirë veçse copëza prej vetes tuej?
Në qoftë një ligj i padrejtë ai që doni me shfuqizue, ai ligj u shkrue me dorën tuej në ball.
Nuk mund ta fshini tuj djegë libra ligjesh e as tue la ballët e gjykatësve tuej, biles me tanë detin përsipër.
E nëse doni me shfronësue një despot, këqyrni që së pari t'i jetë shkatërrue froni mbrenda jush.
Prejse, si mundet një tiran me sundue të lirët dhe krenarët, pos me tirani në lirinë e tyne dhe një korí në kreninë e tyne?
E nëse asht një merak ajo doni me heqë, ajo asht zgjedhë prej jush dhe nuk ju asht ngarkue.
E nëse ajo çka doni me davaritë asht ndonjë frikë, votra e saj asht në zemrën tuej dhe jo në dorën e të drashtunit.
Vërtet, të tana gjanat lëvizin mbrenda qenies suej në një gjysëpërqafje pa pushim: të dëshiruemet dhe lebetitëset, të neveritshmet dhe të dashtunat, të ndjekunat dhe ato prej të cilave do të iknit.
Këto gjana lëvizin mbrenda jush si drita dhe hije në çifte të kapuna.

E kur hija venitet dhe nuk asht ma, drita që ngurron bahet hija e një drite tjetër.
E kështu kur liria juej humbet vargonjtë e vet, bahet vetë vargue i një lirie ma të madhe.

# Arsyeja dhe pasioni

E priftnesha foli prap dhe tha: na Fol për Arsyen dhe Pasionin.
E ai u gjegj, tue thanë:
Shpirti juej asht shpeshherë një fushëbetejë, mbi të cilën arsyeja dhe gjykimi juej ban luftë me pasionin dhe nepsin tuej.
Kish të isha paqtuesi në shpirtin tuej, që ta shndërroja degamat dhe kundërshtinë e elementëve tuej në njësim dhe jone.
Por si mundem unë nëse ju vetë nuk jeni gjithashtu paqtues, madje dashnorët e çdo elementi tuej?

Arsyeja dhe pasioni juej janë timoni dhe vela e shpirtit tuej detar.
Nëse velat apo timoni juej prishet, ju veç anoheni dhe valoni, ose mbeteni të prehun në mesdét.
Prejse kur sundon e vetme arsyeja, asht një fuqi kufizuese; dhe pasioni, i pambikëqyrun, asht një flakë që digjet drejt vetëshkatërrimit.
Andaj, lêni shpirtin tuej me ngritë arsyen tuej në naltësinë e pasionit, që ai të këndojë;
E le t'jua drejtojë pasionin tuej me arsye, që pasioni të jetojë përmes rimishërimit të vet të përditshëm dhe si feniksi të çohet mbi hirin e vet.

Kisha dashtë ta mbanit gjykimin dhe urinë tuej njësoj si dy mysafirë në shtëpinë tuej.
Sigurisht që nuk do të nderonit njenin ma shumë se tjetrin; pse, ai që kujdeset ma shumë për njenin humb dashtuninë dhe besimin e të dyve.
Kur ndër kodra, do të uleni ndër mrizet e plepave të bardhë, në paqen dhe kthjelltësinë e fushave dhe meranave të largëta - ahere lêni zemrën tuej të thotë në heshtje, "Zoti prehet tek arsyeja."
E kur stuhia t'ia behin dhe era e fuqishme ta shkundë pyllin, e bubullima dhe vetima të shpallin madhështinë e qiellit, - lêni zemrën tuej me thanë ngurafët, "Zoti lëvrin te pasioni."
E qysh se jeni frymë në rruzullin e Zotit, dhe një gjeth në pyllin e Zotit, edhe ju duhet të preheni tek arsyeja dhe të lëvrini te pasioni.

# Dhimbja

E një grue foli, tue thanë, na Trego për Dhimbjen
Dhe ai tha:
Dhimbja juej asht thyemja e guackës që mbyll t'kuptuemit tuej.
Ashtu si bërthama e frutit duhet thye, që thalbi i tij me ndejtë në diell, ashtu edhe ju duhet me përjetue dhimbjen.
E po ta mbanit zemrën tuej në mahni për mrekullitë e përditshme të jetës suej, dhimbja nuk do t'ju dukej ma pak e mahnitshme se hareja juej;
E do të pranonit stinët e zemrës suej, ashtu siç keni pranue ngahera stinët që kalojnë mbi arat tueja.

E do të shihnit me kthjelltësi përmes dimnave të brengës suej.
Shumë prej dhimbjes suej e keni zgjedhë vetë.
Asht ilaçi i idhët prej të cilit mjeku mbrenda jush shëron veten tuej të sëmundë.
Kështu që besojini mjekut dhe merrni melhemin e tij në heshtje dhe qetësi:
Pse dora e tij, ndonëse e randë dhe e vështirë, drejtohet prej dorës së butë të së Padukshmes,
Dhe kupa që afron, ndonëse ju djeg buzët, asht ba prej argjilës që Vegshari e ka njomë me vetë lotët e Tij të shenjtë.

# Vetënjohja

E një burrë tha, na Fol për Vetënjohjen:
E ai u gjegj, tue thanë:
Zemrat tueja i njohin në heshtje të fshehtat e ditës dhe natës.
Por veshët tuej eshken për tingullin e njohunive të zemrës tuej.
Do të dinit me fjalë atë që ngahera keni ditë me mend.
Do të preknit me gishtërinj kurmin e zhveshun t'andrrave tueja.

E mira do të ishtë.
Bunari i fshehun i nevojave të shpirtit tuej duhet me çelë dhe rrjedhë tuj murmurue kah deti;
Dhe thesari i thellësive të pafundme tueja do t'i shpaloset syve t'juej.
Por mos të ketë kandar me peshue këtë thesar të panjohun;
E mos kërkoni thellomat e njohunive tueja me hunj a jehues.
Pse, vetja asht një det i pakufi dhe i pamasë.

Mos thoni, "Kam gjetë të vertetën," porse, "Kam gjetë një të vërtetë."
Mos thoni, "Kam gjetë shtegun e shpirtit." Porse, "Kam takue shpirtin tue ecë shtegut tem."
Pse shpirti ecën nga tana shtigjet.
Shpirti nuk ecën drejt, e as nuk rritet si xunkth.
Shpirti shpalos veten, si një zambak uji me petale të panumërta.

# Mësimi

Mandej tha një mësues, na Fol për Mësimin.
E ai tha:
Askush nuk mundet me ju zbulue gja veç asaj që tashma prehet e dremitun në agun e njohunive tueja.
Mësuesi që ec në hijen e tempullit, ndër ndjekësit e vet, nuk jep prej urtisë së vet porse prej besimit dhe dashtunisë 'vet.
Po qe tamam i urtë nuk do t'ju grishë në shtëpinë e urtisë së tij, porse ju drejton te pragu i vetë mendjes suej.
Astronomi mund t'ju flasë për të kuptuemit të tij të hapsinës, por ai nuk mund t'ju japë t'kuptuemit e tij.

Muzikanti mund t'ju këndojë për ritmin që asht në krejt hapsinën, por nuk mund t'ju japë veshin që kap ritmin, as zanin që e jehon.
E i dituni në shkencën e numrave mund të flasë për hullinë e peshave dhe masave, por nuk mund t'ju shpjerë atje.
Pse, të pamët e një njeriu nuk ia jep krahët e vet një tjetri.
Ashtu sikurse çdonjeni prej jush qëndron i vetëm në njohuninë e Zotit, ashtu duhet me qenë secili i vetëm në njohjen e vet të Zotit dhe në t'kuptuemit e vet të tokës.

# Miqësinë

E një riosh tha, na Fol për Miqësinë.
E ai u gjegj, tue thanë:
Miku juej asht përgjigjja e nevojave tueja.
Ai asht ngastra juej që e mbjellni me dashtuni dhe e korrni me falënderim.
E ai asht sofra dhe votra juej.
Pse, ju shkoni te ai me urinë tuej dhe e kërkoni për paqtim.

Kur miku flet ç'mendon, mos iu frigoni "jo"-së në mendjen tuej, e mos përmbani "po"-në.
E kur ai asht i heshtun zemra juej nuk ndalon së ndigjuemi zemrën e tij.
Pse në miqësi, pa fjalë, tana mendimet, tana dëshirat, tana pritshmënitë lindin dhe bashkëndahen me hare të pashprehun.
Kur të largoheni prej mikut tuej, mos u pikëlloni;
Pse ajo që ju doni ma shumë tek ai mundet me qenë ma e qartë në mungesë të tij, siç asht ma i qartë mali për ngjitësin prej rrafshinës.
E mos të ketë qëllim tjetër në miqësi përpos thellimit të shpirtit.
Pse, dashtunia që nuk kërkon tjetër veçse shpalosjen e misterit të vet nuk asht dashtuni, por rrjetë e hedhun; dhe kap vetëm çka asht e kotë.

E ma e mira e juej le të jetë për mikun tuej.
Në u dashtë të njohë zbaticën e rrjedhës tuej, le të njohë edhe baticën.
Pse, çka asht miku juej që ta kërkoni kur keni kohë me bjerrë?
Kërkojeni gjithmonë në kohën e rrnesës.
Pse, i takon me të përmbushë nevojën, por jo zbrazëtinë.
E në ambëlsinë e miqësisë le të ketë të qeshuna dhe bashkëndamje andjesh.
Pse, në vesën e gjanave të vogla zemra gjen mëngjesin e vet dhe përtërihet.

# Biseda

E mandej një shkollar tha, Fol për Bisedën.
E ai u gjegj, tue thanë:
Ju bisedoni kur rreshtni s'kenit në paqe me mendimet e jueja;

E kur nuk mundeni të rrnoni ma në vetminë e zemrës suej ju rrnoni në buzët tueja, e tingulli asht një shmangie dhe vramje kohe.
E në shumicën e bisedës suej, mendimi asht gjysmë i vramë.
Pse, mendimi asht një zog i lirë, që në një kafaz fjalësh vërtet mundet me hapë krahët, por s'mundet me fluturue.

Ka ndër ju sish që kërkojnë fjalamanët prej frikës së t'kenit vetëm.
Heshtja e vetmisë i zbulon syve të tyne veten e tyne të zhveshun dhe do t'ia mbathnin.
E ka sish që bisedojnë, dhe pa njohuni ose paramendim shpalosin një të vërtetë të cilën ata vetë nuk e kuptojnë.
E ka sish që e kanë të vërtetën mbrenda tyne, por nuk e thonë me fjalë.
Në parzmin e të këtillëve shpirti rrnon në heshtje ritmike.
Kur e takon mikun tand ndanë rrugës ose në markatë, lêni shpirtni me ju lëvizë buzët dhe drejtue gjuhën.
Le t'i flasë zani mbrenda zanit tuej veshit të veshit të tij;
Pse, shpirti i tij ka me mbajtë të vërtetën e zemrës suej siç mbahet mend shija e venës.
Kur ngjyra të jetë harrue dhe ena të mos jetë ma.

# Koha

E një astronom tha, "Mjeshtër, po për Kohën?"
E ai u gjegj:
Ju do të donit me e matë kohën ─ të pamatshmen dhe të pallogaritshmen.
Do të donit me e rregullue sjelljen, biles do të drejtonit kahjen e shpirtit tuej simbas orëve dhe stinëve.
Kohën kishit dashtë me e kthye në përron, për me ia kundrue rrjedhën ulun në breg.

Sidoqoftë e pakohëshmja ndë ju asht e vetëdijshme për pakohësinë e jetës.
Dhe e din që e djeshmja s'asht tjetër veç kujtimet e sodit dhe e nesërmja andrra e sodit.
Dhe çka këndon dhe përsiatet ndë ju asht ende tue rrnue mbrenda kufinjve e atij çasti të parë që shpërhapi yjtë në hapsinë.
Kush ndër ju s'e ndien që fuqia e tij për me dashtë asht e pakufishme?
E megjithatë kush s'e ndien atë dashtuni, ndonëse të pakufi, të gardhueme në qendrën e qenies së tij, dhe që nuk lëvrin prej mendimit në mendim dashtunie, e as prej gjestit në gjest dashtunie?
A nuk asht koha si dashtunia, e pandame dhe e palëvizun?

Por nëse në mendjen tuej ju duhet me matë kohën me stinë, le t'i vijnë çdo stinë përqark gjithë stinëve tjera,
E le ta përqafojnë e sotmja të kaluemen me përkujtim dhe t'ardhmen me dëshirim.

# E mira dhe e keqja

E njeni prej të moçëmve të qytetit tha, na Fol për të Mirën dhe të Keqen.
E ai u përgjigj:
Mundem me folë për të mirën ndë ju, por jo për të keqen.
Pse ç'asht e keqja veçse e mira e mundueme prej urisë dhe etjes së saj?
Vërtet kur e mira asht unshëm kërkon ushqim edhe në shpella të errëta, dhe kur asht etshëm pin edhe ndër ujna t'amullta.

Jeni të mirë kur jeni një me veten tuej.
Megjithatë kur nuk jeni një me veten tuej nuk jeni të këqinj.
Pse, një shtëpi e ndame nuk asht një shpojë hajdutësh; asht veç një shtëpi e ndame.
E një anije pa timu mund t'endet kuturu mes ishujsh të rrezikshëm, porse prap pa u fundosë.
Ju jeni të mirë kur përpiqeni me dhanë prej vetes.
Megjithatë nuk jeni të këqinj kur këqyrni me fitue për veten.
Pse, kur përpiqeni për fitim ju jeni veçse një rranjë që i qepet tokës dhe ia thith gjinin.
Sigurisht fruti nuk mund t'i thotë rranjës, "Ji si unë, e pjekun dhe e plotë, tue dhanë gjithnjë prej bollëkut tand."
Pse, për frutin dhania asht një nevojë, ashtu si marrja asht nevojë për rranjën.

Jeni të mirë kur jeni krejt të vëmendshëm në fjalën tuej.
Megjithatë nuk jeni të këqinj kur fleni ndërsa gjuha juej lëvrin pa synim.
E edhe një e folun e çoroditun mundet me stërvitë një gjuhë të dobët.
Jeni të mirë kur ecni drejt qëllimit tuej me vendosmëni dhe me hapa guximtarë.
Megjithatë nuk jeni të këqinj kur shkoni atje tue çalue.
As ata që çalojnë nuk shkojnë mbrapsht.
Por ju që jeni të fortë e të shkathët, këqyrni mos me çalue para ulokut, tue e njehë si mirësi.

Ju jeni të mirë në mënyra të panumërta, dhe nuk jeni të këqinj kur nuk jeni të mirë,
Ju veç po vërtiteni dhe po përtoni.
Sa keq që dreni nuk mundet me ia mësue shkathtësinë breshkës.

Në mallin tuej për veten tuej madhore qëndron mirësia, e ai mall asht te krejt ju.
Por ndër disa prej jush ai dëshirim asht një rrëke që vërshon me fuqi drejt detit, tue mbartë të fshehtat e brinjave dhe kangët e pyllit.
E ndër të tjerë asht një curril i shtruet që humbet veten ndër meandra dhe lakohet e tjerret pa mbërritë në breg.
Por kush dëshiron shumë të mos i thotë kujt dëshiron pak, "Përse je i avashtë e i ngalët?"
Pse, të mirët me hak nuk e pyesin të zhveshunin, "Ku asht tesha jote?" e as të pastrehin, "Çka ta ka gjetë shtëpinë?"

# Lutjet

Mandej një priftneshë tha, “na Fol për Lutjen.”
E ai u gjegj, tue thanë:
Ju luteni në vështirësitë dhe nevojat tueja, kish të luteshit gjithashtu në plotësinë e haresë suej dhe në ditët e bollëkut tuej.
Pse, ç’asht lutja veçse përhapja e vetes suej ndë etèrin e gjallë?
Nëse ndiheni rehat me derdhë errësinën tuej në hapsinë, asht gjithashtu andje për ju me derdhë agun e zemrës suej.
E nëse nuk rrini dot pa qa kur shpirti ju thërret me u lutë, do t’ju shporojë prap e prap, pavarësisht lotëve, gjersa të vini tuj qeshë.
Kur luteni ju naltoheni me takue ata që po luten bash n’atë orë, të cilët veç në lutje mundeni me i takue.
Andaj vizita juej për te tempulli i padukshëm le të jetë veç për ekstazë dhe kungim t’ambël.
Pse, në hyfshi në tempull me asnjë synim tjetër pos me kërkue atëherë nuk do t’ju jepet:
E në hyfshi mbrenda tij me u lutë për të mirën e tjerëve nuk do të ndigjoheni.
Mjafton që të hyni në tempull pa u dukë.

Nuk mundem me ju mësue si me u lutë me fjalë.
Zoti nuk ndigjon fjalët e jueja përveçse kur i shqipton Vetë përmjet buzëve t’jueja.
E lutjen e deteve, pyjeve e maleve me jua mësue nuk mundem.
Por ju që keni lé prej maleve, pyjeve e deteve mund ta gjeni lutjen e tyne ndë zemrën tuej,
E nëse i veni veshin prehjes së natës do t’i ndigjoni tue thanë në heshtje:
“Zotynë, që je vetja jonë me krahë, asht vullnesa jote ndë ne që vepron.
“Asht dëshiri yt ndë ne që dëshiron.
“Asht cytja jote ndë ne që i shndërron netët tona, që janë tuejat, në dìt, që janë tuejt po ashtu.
“Ti je nevoja jonë, e tue na dhanë ma shumë nga ti vetë na i jep të gjitha.”

# Kënaqësia

Mandej një oshënar, që shkonte në qytet një herë në vit, doli e tha, na Fol për Kënaqësinë.
E ai u gjegj, tue thanë:
Kënaqësia asht kangë lirie,
Por nuk asht liri.
Asht lulëzimi i dëshirave t’jueja,
Por nuk asht fruti i tyne.
Asht një thellësi që thërret një naltësi,
Por nuk asht as thellësia as naltësia.
Asht i ndrymi që merr fluturimin,
Por nuk asht hapsina e qerthullueme.
Paj, përnjëmend, kënaqësia asht kangë lirie.
E jam razi kish ta këndonit me plotësinë e zemrës, por nuk kisha dashtë të shkurajoheshit tue e këndue.

Do prej të rinjve tuej e kërkojnë kënaqësinë sikur t’ishte gjithçka dhe gjykohen e qortohen.

Nuk do t’i kisha gjykue e as qortue. Do t’i lija me kërkue.
Pse, do të gjenin kënaqësi, por jo vetëm atë;
Shtatë janë motrat e saj, dhe ma e vogla ndër to asht ma e bukur se kënaqësia.
A nuk keni ndigjue për njeriun që po gërmonte tokën për rranjë dhe gjeti një thesar?

E do prej të moçëmve tuej i kujtojnë kënaqësitë me pishman, si faje të kryeme në pije.
Por pendesa asht turbullimi e mendjes, jo ndëshkimi i saj.
Kënaqësitë duhet t’i kujtojnë me mirënjohje, ashtu si do të kujtonin të korrat e një vere.
Por nëse ngushëllohen në pishman, lêni të ngushëllohen.

E ka mes jush sish që nuk janë të rinj për me kërkue e as të vjetër për me kujtue;
E tue iu drashtë kërkimit dhe kujtimit u shmangen tana kënaqësive, se mos shpërfillin ose fyejnë shpirtin.
Por edhe në heqjen dorë prej tyne asht kënaqësia e tyne.
Kështu edhe ato gjejnë një thesar ndonëse gërmojnë për rranjë duerdridhun.
Por më thoni, kush asht ai që mundet me e fye shpirtin?
Vallë e fyen bylbyli prehjen e natës, ose shkëndijëzat yjet?
E a e randojnë erën zjarri ose tymi juej?
Mendoni ju se shpirti asht një pellg i qetë që mund ta trazoni me shkop?

Shpeshherë tuj i mohue vetes kënaqësi ju veç e bani dëshirën zahire në bodrumin e qenies suej.
Kush e din nëse ç’ju asht mohue sot, nuk ju jepet nesër?
Madje kurmi juej e din trashëgiminë dhe nevojën e vet të përligjun dhe nuk pranon mashtrim.
E kurmi asht harpa e shpirtit tuej,
E asht në dorën tuej me nxjerrë muzikë t’ambël apo tinguj të stonuem prej tij.

E tani ju pyetni ndë zemrën tuej, “Si ta dallojmë ç’ka të mirë te kënaqësia prej jo të mirës?”
Shkoni te fushat e kopshtet tueja dhe keni me nxanë që asht kënaqësia e bletës me mbledhë mjaltin prej luleve,
Por asht po ashtu kënaqësia e lules me i dhanë mjaltën e vet bletës.
Pse, për një bletë asht një burim jete,
E për lulen bleta asht një kumtar dashnie.
E për të dy, bletën dhe lulen, dhania dhe marrja e kënaqësisë asht një nevojë e një ekstazë.
Njerëz të Orfalezit, jini në kënaqësitë e jueja si lulet dhe bletët.

# Bukuria

E një poet tha, na Fol për Bukurinë.
E ai u përgjigj:
Ku do ta kërkoni bukurinë dhe si do ta gjeni atë nëse ajo vetë nuk ju bahet shteg e prijëse?
E si do të flitni për të nëse nuk asht endësja e fjalës suej?

Të pikëlluemt e të fyemt thonë, “Bukuria asht e mirë dhe e butë.
“Si një nanë e re gjysë e ndrojtun për lavdinë e vet ecën mes nesh.”
E të zjarrtët thonë, “Jo, bukuria asht një gja fuqie e lemerie.
“Si duhia ajo troshit tokën nën ne dhe qiellin përmbi ne.”

Të lodhtët e të këputunit thonë, “Bukuria asht një pëshpërimë e lehtë.
“Ajo na flet ndë shpirtin tonë.
“Zani i saj u lëshon heshtjeve tona një si dritë të zbetë që dridhet prej frikës së hijes.”
Por të paqetët thonë, “Kemi ndigjue piskamat e saj ndër male,
“E me vigmat e saj erdhi troku i thundrave, rrahja e krahëve e hungërima e luâjve.”

Natën rojtarët e qytetit thonë, “Bukuria do të dalë me agsholin prej lindjes.”
E në mesditë punëtorët dhe shtegtarët thonë, “E kemi pa tue anue përmbi dheun prej prezoreve të perëndimit.”
Në dimën të bllokuemt prej borës thonë, “Do të vijë me pranverën kapërdimthi prej kodrave.”
E në zabullimën e verës korrësit thonë, “E kemi pa tuj vallëzue me gjethet e vjeshtës dhe pamë do borë ndër flokët e saj.”
Tana këto gjana i keni thanë për bukurinë,
Megjithatë nuk keni folë për të, por për nevoja të papërmbushuna,
E bukuria nuk asht një nevojë, por një ekstazë.
Nuk asht një gojë e etun e as një dorë boshe e shtrime,
Porse një zemër e përflakun dhe një shpirt i magjepsun.
Nuk asht shëmbëlltyra që do të donit me pa e as kanga që do të donit me ndigjue,
Porse shëmbëlltyra që shihni ndonëse mbyllni sytë dhe kanga që ndigjoni ndonëse zini veshët.
Nuk asht limfa mbrenda lëvores së rrudhun, as flatra e ngjitun një kthetre,
Porse një kopsht gjithmonë i lulëzuem dhe një tufë engjujsh përherë në fluturim.

Njerëz të Orfalezit, bukuria asht jeta kur ajo zbulon fytyrën e vet të shenjtë.
Por ju jeni jeta dhe ju jeni veli.
Bukuria asht amshimi tue kundrue veten në pasqyrë.
Por ju jeni amshimi dhe ju jeni pasqyra.

# Feja

Mandej një prift i vjetër tha, “na Fol për Fenë.”
E ai tha:
A kam folë sot për tjetërgja?
A nuk asht feja e tana veprim, e tana përsiatje,
E çka nuk asht vepër e përsiatje, por një mrekulli dhe befasi ngahera gufuese në shpirt, edhe pse duert prejnë gurin ose ndejnë tezgjahun?
Kush mund ta ndajë besimin prej veprimeve të veta, ose besojmën prej punëve të veta?
Kush mund t’i shtrojë orët para vetes tue thanë,

“Kjo asht për Zotin e kjo asht për mue;
“Kjo asht për shpirtin e kjo tjetra për trupin tim”?
Tana orët e jueja janë krahë që rrahin në havá prej vetes në vete.
Ai që e vesh moralin si petkun ma të zgjedhun, ma mirë do t’ishte cullak.
Era dhe dielli nuk do t’ia heqin një ashkël lëkurës së tij.
E ai që e cakton sjelljen e vet simbas etikës, ndryn zogun e tij kangtar në kafaz.
Kanga ma e shprangueme nuk vjen prej hekurave dhe telave.
E ai për të cilin adhurimi asht një dritare, me u hapë e me u mbyllë, nuk ka shkue halà te shtëpia e shpirtit dritaret e të cilës janë prej agut n’ag.

Tempulli dhe feja juej asht jeta juej e përditshme.
Kurdo që të hyni në të, merrni krejt veten tuej.
Merrni plugun dhe farkën, tokmakun dhe llautën.
Gjanat që keni krijue prej nevojës apo prej qejfit.
Pse, në jerm ju nuk mund të ngjiteni mbi arritjet e jueja e as me ra nën dështimet e jueja.
E merrni me vete krejt njerëzit:
Pse, në adhurim ju nuk mund të fluturoni ma nalt se shpresat e tyne e as me u përvujtë ma poshtë se disprimi i tyne.

E nëse doni me njoftë Zotin, mos u bani zgjidhës kashelashash.
Porse këqyrni rrotull dhe do ta shihni Atë tue luejtë me fëmijët tuej.
E këqyrni në havá; do ta shihni Atë tuj ecë ndë re, tue zgjatë krahët tek vetëtimat dhe tue ra me shiun.
Do ta shihni Atë tue qeshë ndë lulet, mandej tue u çue dhe tue ba me dorë tek pemët.

# Vdekja

Mandej Almitra foli, tue thanë, “Dëshirojmë me ju pyetë tash për Vdekjen.”
E ai tha:
Do të donit me ditë të fshehtën e vdekjes.
Por si keni me e gjetë po s’e kërkuet ndë zemrën e jetës?
Bufi, sytë natësor të të cilit janë të verbët ndaj ditës nuk mund ta zbulojnë të fshehtën e dritës.
Nëse njëmend doni me pa frymën e vdekjes, hapeni gjanësisht zemrën ndaj trupit të jetës.
Pse, jeta me vdekjen janë një, njëlloj si lumi me detin.

Në angrrën e shpresave dhe dëshirave t’jueja ndodhet njohja juej e fshehtë e së përtejshmes;
E si fara që andrrojnë nën borë zemra juej andrron pranverën.
Besojini andrrave, pse në to asht fshehë hyrja e amshimit.
Frika juej e vdekjes asht veçse rrëqethja e bariut kur qëndron para mbretit i cili i shtrin dorën me nderim.
A nuk asht i gëzuem bariu nën rrëqethjen e tij, që tash po bartë shenjin e mbretit?
E prap a nuk asht ma i ndërgjegjshëm për rrëqethjen e tij?

Pse çka asht me vdekë përveçse me ndenjtë cullak n’erë dhe me u shkri në diell?

E çka asht me e ndalë frymëmarrjen përveçse me e shprangue frymën prej tallazeve të veta të pasosuna, që të mund ngjitet, zgjanohet dhe të kërkojë Zotin e shpengueme?

Vetëm kur të pini prej lumit të heshtjes do të këndoni përnjëmend.
E kur ta keni mbërritë majën e malit, atëherë keni me nisë me u ngjitë.
E kur toka ka me i mëtue si të vetat eshtnat e jueja, atëherë keni me kërcye përnjëmend.

# Lamtumira

E kështu u ba natë.
E Almitra falltore tha, “Bekuem qoftë kjo ditë e ky vend dhe shpirti yt që ka folë.”
E ai u gjegj,
A isha unë që fola?
A nuk isha edhe ndigjues?

Mandej ai uli shkallët e Tempullit dhe mbarë gjindja e ndoqi.
E ai mbërriti anijen dhe qëndroi ndanë direkut.
E me fytyrë prap nga njerëzit, çoi zanin e tha:
Njerëz të Orfalezit, era më grish me ju lanë.
Kam ma pak ngut se ajo, megjithatë m’duhet me ikë.
Ne endacakët, përherë tue kërkue rrugën ma t’vetmueme, nuk nisim ditën aty ku mbyllëm tjetrën;
e asnjë agim nuk na gjen aty ku na la perëndimi.
Edhe kur toka flen ne udhëtojmë.
Ne jemi farat e një bime ngulmuese dhe në pjekjen dhe plotninë e zemrës sonë që jepemi tek era dhe hapërdahemi.

Të pakta qenë ditët mes jush, edhe ma të pakta fjalët që kam folë.
Por nëse zani im venitet në veshët tuej, e dashtunia ime zhduket në kujtesën tuej, atëherë do të vij prap,
E me zemër ma të pasun dhe buzë ma të epuna mbas shpirtit do të flas.
Paj, do të kthehem me baticën,
E ndonëse vdekja do të më fshehë, e heshtja ma e madhe të më kaplojë, gjithsesi do ta kërkoj t’kuptuemit tuej.
E jo më kot do të kërkoj.
Nëse sadopak prej ç’kam thanë asht e vërtetë, ajo do të vetëzbulohet me za ma të qartë e fjalë ma përshtat mendimeve tueja.

Unë shkoj me erën, njerëz të Orfalezit, por jo drejt hupnisë;
E nëse kjo ditë nuk asht përmbushëse për nevojat e jueja dhe dashtuninë time, atëherë lêni me qenë një premtim për një tjetër ditë.
Nevojat e njeriut ndryshojnë, por jo dashtunia e tij, as dëshira që dashtunia me kënaqë nevojat e tij.
Ta dini, atëherë, që prej një heshtjes ma të madhe do të kthehem.
Mjegulla që largohet me agimin, tue lanë veçse vesën ndër fusha, do të ngjitet dhe do të bashkohet në re

dhe do të bjerë si shi.
E nuk kam qenë ndryshe prej mjegullës.
Në prehjen e natës unë kam ecë ndër rrugët e jueja, e shpirti im ka hy ndër shtëpitë tueja,
E të rrahunat e zemrave tueja qenë ndë zemrën time, e fryma juej qe mbi fytyrën time, e ju njihja të tanë.
Paj, njihja gëzimin dhe dhimbjen tuej, e në gjumin tuej andrrat e jueja qenë andrrat e mia.
E shpeshherë kam qenë mes jush një liqê mes maleve.
Pasqyroja kulmet dhe shpatet e pjerrëta ndë ju, e madje edhe grigjat e mendimeve e dëshirave t’jueja.
E në heshtjen time erdhi si prrue e qeshuna e fëmijëve tuej, e si lum vinte malli për rininë tuej.
E kur arrinin thellësinë time, prronjtë e lumenjtë nuk prânin së kënduemi.
Por erdhën tek unë edhe ma të ambël se qeshja e ma të naltë se malli.
Ishte e paskajshmja ndë ju;
Njeriu i pamatë në të cilin krejt ju jeni veçse qeliza e nerva.
Ai në kangën e të cilit çdo këndim i jueji asht veçse një dridhmë e shurdhët.
Asht tek njeriu i gjanë që ju jeni të gjanë,
E tue e këqyrë atë, ju kam këqyrë e dashtë.
Pse, ç’largësí arrin dashtunia, që mos jenë n’atë rruzull të pamatë?
Ç’përfytyrime, pritshmëni e pandehma ngjiten dot mbi atë fluturim?
Si një lis i madh i mbuluem me lule molle asht njeriu i pamatë ndë ju.
Fuqia e tij ju lidh me tokën, âma e tij ju ngre në qiell, e në zgjatjen e tij ju jeni të pavdekshëm.
Ju kanë thanë që, ashtu si një zinxhir, ju jeni aq të dobët sa hallka juej ma e dobët.
Kjo asht veçse gjysma e së vërtetës.
Jeni po ashtu të fortë sa hallka juej ma e fortë.
Me ju matë përmes bëmave ma të vogla t’jueja asht me ia njehë fuqinë oqeanit nga brishtësia e shkumës.
Me ju gjykue prej dështimeve tueja asht me i fajsue stinët pse janë fluturake.

Paj, ju jeni si oqeani,
E ndonëse anijet e ngarkueme randë presin baticën në brigjet e jueja, prap, ashtu si oqeani, nuk t’i shpejtoni baticat e jueja.
E ju jeni edhe si stinët,
E ndonëse në dimnin tuej e mohoni pranverën tuej,
Sidoqoftë pranvera e kumbisun ndë ju, qesh në kotjen e vet dhe nuk fyhet.
Mos mendoni se i thashë këto gjana në mënyrë që t’i thoni njeni-tjetrit,
“Na livdoi për së mbari,
“Pau tek ne veçse të mirën.”
Ju flas me fjalë veçse për atë që e merrni me mend vetë.
E çka asht dija e fjalëve veçse hija e dijes së pafjalë?
Mendimet tueja dhe fjalët e mia janë dallgët e një kujtese të vulosun që mban t’dhana për të djeshmet tona,
E të ditëve të hershme kur toka nuk na njihte neve e as veten,
E të netëve kur toka qe trazue prej pështjellimit.

Njerëz të urtë kanë ardhë me ju dhanë prej urtisë së tyne
Unë erdha me marrë prej suejës:
Dhe, veni re, kam gjetë atë që asht ma e madhe se urtia.
Asht një shpirt i përflakun ndë ju tue mbledhë përherë e ma shumë prej vedit,
Ndërsa ju, të pavëmendshëm për zgjanimin e tij, vajtoni vyshkjen e ditëve tueja.
Asht jeta në kërkim të jetës në trupa që i frigohen vorrit.

Nuk ka vorre këtu.
Këta male e këta fusha janë djepi dhe guri i vaut.
Kurdo të kaloni kah fusha ku keni varrosë të parët tuej shikoni mirë përreth, e do të shihni vetet tueja dhe fëmijët tuej tue hedhë valle dorë më dorë.
Vërtet ju shpesh gëzoni pa e dijtë.

Të tjerë kanë ardhë te ju, të cilëve premtimet e prarueme ia keni kthye me pasuni, fuqi e lavdi.
Ma pak se një premtim ju kam ba, e prap ma bujarë u treguet me mue.
Më keni dhanë etjen ma të madhe për jetën.
Vërtet nuk ka dhuratë ma të madhe për një njeri se ajo që ia shndërron çdo synim në buzë të thame e tanë jetën në një burim.
E këtu qëndron ndera dhe shpërblimi im, –
Që, sa herë vij te burimi me pi, e gjej ujin e gjallë të etun;
E më pin teksa e pi.
Do prej jush më kanë mendue krenar dhe ngurrues me pranue dhurata.
Fort krenar jam vërtetë me pranue shpërblime, por jo dhurata.
E ndonëse kam hangër mana ndër kodra kur do të më kishit ulë në sofrën tuej,
E kam fjetë te kapia e tempullit kur do të më kishit strehue me kënaqësi,
Sidoqoftë a nuk ishte përkujdesja e dashtun e jueja për ditët dhe netët e mia që ma bani ushqimin e shijshëm dhe ma stolisi gjumin me vegime?

Për këtë ju bekoj ma së shumti:
Ju jepni shumë por nuk dini aspak që jepni.
Njëmend mirësjellja që sodit veten në pasqyrë shndërrohet në gur,
E një veprim i mirë që e quen veten me emna llastues bahet prindi i një mallkimi.

E do prej jush më kanë quejtë të mënjanuem dhe të dejun me vetminë time,
Dhe keni thanë,
“Ai kuvendon me pemët e pyllit, por jo me njerëzit.
“Ai ulet i vetëm në majat e kodrave dhe sheh prej nalt qytetin tonë.”
E vërtetë asht që kam ngjitë kodrat dhe kam ecë drejt vendeve të largëta.
Si mund t’ju kem pa përveçse prej naltësive ose prej largësive të mëdha?
Si mundet dikush me qenë njëmend afër pa qenë larg?
E të tjerë prej jush më kanë thirrë, jo me fjalë, e kanë thanë:
“O i huej, dashnor i naltësive të pambërritshme, pse bun ndër kulme ku shqipet thurin çerdhet e veta?
“Pse kërkon të paarritshmen?

“Ç’duhi do të doje me zanë në rrjetën tande?
“E ç’zogj të tymtë do të gjueni në qiell?
“Eja e banu njeni prej nesh.
“Zdryp dhe fashite urinë tande me bukën tonë dhe shueje etjen tande me venën tonë.”
Në vetminë e shpirtnave të tyne ata thanë këto gjana;
Por sikur ta kishin ma të thellë vetminë do ta kishin kuptue që kërkoja veçse sekretin e gëzimit dhe dhimbjes tuej,
Dhe pata gjah veç vetet tueja të gjana që ecin në qiell.
Por gjuetari ishte edhe gjahu;
Pse, shumë prej shigjetave lanë harkun tim vetëm për të gjetë parzmin tim.
E fluturuesi qe gjithashtu rrëshqanor;
Pse, kur krahët e mi u hapën në diell, hija e tyne në tokë qe një breshkë.
E unë, besuesi, isha gjithashtu dyshuesi;
Pse, shpesh e kam vu gishtin në plagën time që të kisha ma shumë besim ndë ju dhe t’ju njihja ma shumë.

E asht me këtë besim e këto njohuni që ju them,
Ju nuk jeni të ndryem mbrenda trupave tuej, as të kufizuem tek shtëpitë a fushat.
Ajo çka jeni e ka strehën mbi malin dhe endet me erën.
Nuk asht një gja që shtriqet në diell për nxehtësi e as ban një grop në terr për siguri,
Por një gja e lirë, një shpirt që përfshin tokën dhe lëvrin në etèr.

Nëse këto janë fjalë të vagullta, mos këqyrni me i qartësue.
I vagullt dhe i mjegullt asht fillimi i gjithçkaje, por jo fundi.
E jam razi me m’kujtue si një fillim.
Jeta, dhe gjithçka jeton, asht ngjizë në njeg dhe jo ndë kristal.
E ku i dihet, kristali ndoshta asht veç mjegull tue u hapë?

Këtë kish ta kujtonit kur të më kujtoni:
Çka ju duket ma e brishta dhe ma e hutuemja ndë ju asht ma e forta dhe e vendosuna.
A nuk asht frymëmarrja juej që ka rritë dhe kalitë përbamjen e kockave t’jueja?
E a nuk asht një andërr që askush prej jush s’e mban mend ta ketë andrrue, që e ndërtoi qytetin tuej dhe trajtësoi çdo gja që ka?
Ah sikur ta shihnit vetëm rrjedhën e asaj fryme do të shihnit tjetër gja,
E nëse do ta ndigjonit pëshpërimën e andrrës nuk do të ndigjonit tjetër tingull.

Por ju nuk shihni, as ndigjoni, ani, s’ka dert.
Perdja që ju mbulon sytë do të hiqet prej dorës që e endi,
E balta që ju mbush veshët do të shpohet prej gishtave që e kanë mbrujtë.
E keni për të pa.
E keni për të ndigjue.
Megjithatë nuk do të vajtoni pse njoftët verbërinë, as pishmanoseni që ishit të shurdhët.
Pse, atë ditë keni me njoftë arsyen e fshehtë të tana gjanave,

E keni me e bekue errsinën ashtu si do të bekonit dritën.

Mbasi tha këto gjana këqyri përreth dhe pau timonierin e anijes' tij tue ndenjtë te timoni herë me sytë kah velat e fryta e herë kah largësitë.
E ai tha:
I durueshëm, fort i durueshëm asht kapiteni i anijes sime.
Era fryn dhe velat janë të paqeta;
Edhe timoni lyp drejtim;
Megjithatë qetësisht kapiteni im pret heshtjen time.
E këta detarë, që kanë ndigjue zanin e detit të hapun, edhe këta më kanë ndigjue me durim.
Tashma nuk do të presin ma gjatë.
Unë jam gati.
Lumi asht derdhë në det, e nana e madhe i mban bijtë e saj në gji edhe njëherë.

Lamtumirë, njerëz të Orfalezit.
Kjo ditë mbaroi.
Po mbyllet para nesh siç i mbyllet zambaku të nesërmes së vet.
Atë çka na u dha këtu do ta mbajmë,
E po nuk mjaftoi, do të vijmë prap tok, së bashku dhanësit t'ia zgjasim duert.
Mos harroni se do të kthehem tek ju.
Edhe dhe malli im do të mbledhë pluhun e shkumë për një kurm tjetër.
Edhe një çast prehjeje n'erë dhe një tjetër grue ka me m'bartë.
Lamtumirë juve dhe rinisë që kalova me ju.
Në andërr u takuem jo ma larg se dje.
Ju më kënduet në vetminë time, e unë me përmalljet e jueja kam ndërtue një pirg në qiell.
Por tash gjumi ynë iku dhe andrra jonë mbaroi, e nuk asht ma agshol.
Mesdita asht përmbi ne dhe përgjumja jonë asht ba ditë e plotë, e duhet të nisemi.
Nëse në muzgun e kujtesës takohemi prap, do të flasim prap bashkë dhe do të më këndoni një kangë ma të thellë.
E nëse duert tona do të takohen në një andërr tjetër, do të ngrejmë një tjetër pirg në qiell.

Tue thanë kështu ai bani me shenj për kah lundërtarët, e ata fill ngrenë spirancën dhe liruen anijen prej cimave dhe u drejtuen kah lindja.
E një vikatje erdhi prej njerëzve a thue se prej një zemre të vetme, dhe u ngjit në muzg e u tejçue në det si një trumpetim i madh.
Vetëm Almitra qe e heshtun, tue ndjekë me sy anijen gjersa u tret në mjegull
E kur tanë njerëzit u shpërndan ajo prap ndenjti vetëm tek moli, tue kujtue në zemrën e saj fjalët e tij:

"Edhe pak, një çast prehjeje në erë dhe një tjetër grue ka me m'bartë."